*Pyetja:* Si ta agjërojmë ditën e Ashurasë këtë vit? Ne deri më tani nuk e dimë se a ka hyrë muaji dhe se Dhul Hixhe a i ka 29 ditë apo 30, kështu që si ta përcaktojmë ditën e Ashurasë dhe ta agjërojmë atë?

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

Nëse nuk dihet se muaji Dhul Hixhe është i plotë – 30 ditë apo i mangët - 29 ditë dhe nuk na ka lajmëruar askush se kur e ka parë hënën e re të muajit Muharrem, atëherë ne veprojmë sipas parimit të përgjithshëm e që është: plotësimi i ditëve të muajit, 30 ditë, andaj e llogarisim Dhul Hixhen 30 ditë, e më pas duke u mbështetur në këtë e llogarisim ditën e Ashurasë.

E nëse myslimani donë që të kujdeset për agjërimin e ditës Ashura, ashtu që ta qëllojë kur është ajo bindshëm, atëherë i agjëron dy ditë radhazi. E llogarit kur është dita e Ashurasë sikurse të ishte Dhul Hixhe 29 ditë dhe kur do të ishte nëse Dhul Hixhe i ka tridhjetë ditë, e i agjëron këto dy ditë, e kësisoj e ka qëlluar ditën e Ashurasë bindshëm. Me këtë rast ai e ka agjëruar ditën e nëntë dhe ditën e dhjetë apo ditën e dhjetë – Ashuranë dhe ditën e njëmbëdhjetë, e në të dyja rastet kjo është vepër e mirë.

E nëse kujdeset ta agjëron ditën e nëntë i themi: Agjëroj dy ditët për të cilat të treguam më herët dhe një ditë para tyre, kështu që ti ose do të kesh agjëruar ditën e nëntë, të dhjetë dhe të njëmbëdhejtë apo ke agjëruar ditën e tetë, të nëntë dhe të dhjetë, e në të dyja rastet sigurisht e ke qëlluar ditën e nëntë dhe të dhjetë.

E kush thotë se rrethanat e punës dhe gjendjes sime nuk më lejojnë vetëm se të agjëroj një ditë, cila është dita më e preferuar për ta agjëruar? I themi atij: Llogarite muajin Dhul Hixhe të plotë, 30 ditë, e pastaj llogarite ditën e Ashurasë dhe agjëroje atë.

*Esenca e kësaj që u tha e kam dëgjuar nga Shejhu ynë AbdulAziz b. Bazi (Allahu e mëshiroftë) kur e kam pyetur për këtë çështje.*

E nëse një mysliman i besueshëm na vjen me lajmin për fillimin e muajit Muharrem dhe atë duke treguar se e ka parë hënën e re, atëherë veprojmë sipas lajmit të tij.

Agjërimi i muajit Muharrem, sidoqoftë, është synet për shkak të fjalës së Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të):

*"Agjërimi më i vlefshëm pas muajit të Ramazanit është agjërimi i muajit të Allahut, Muharremit."* [1]

*E Allahu e dinë më së miri.*

[1] Muslimi me nr: 1163.